**Hoxhallarët e fshatit tim kundër UÇPMB-së, gjatë Betejës së Rahovicës!**

Fshati Rahovicë, i komunës së Preshevës, nga 12 deri 16 maj 2001, është mbajtur nën kontroll të UÇPMB-së, madje është marr pa luftime serioze!

Ka shumë gjëra për të cilat janë dhënë informata-histori, tregime etj, gjysmë të vërteta a tërësisht të pavërteta, madje edhe nga ish-eprorët e UÇPMB-së! Asnjëherë nuk shtyhem të anojë nga ndonjë interes personal a grupor, këtë fare mirë e dijnë ata që më njihnin si gjatë luftës e pas saj. Askush më shumë sesa "armiku i brendshëm", nuk e ka dëmtuar Luftën e UÇPMB-së gjegjësisht Betejën e Rahovicës, por edhe në tërësi Luftën.

Luftën në këtë fshat e shoqëruan edhe disa fenomene tejet shqetësuese(disa nga të cilat do specifikohen):

-Hyrja jonë( UÇPMB-së) në fshat ishte gabim i rëndë taktik( gjegjësisht me nuanca të forta të tradhëtisë), për faktin që së paku pika dominante e forcave të armikut, tek Kisha e fshatit ishte lënë pa u hequr, e po ashtu edhe dy pikat tjera anësore në shpinë të fshatit( e njohur si Brija dhe tek Bërdhogjet)!

-Si fenomene tjera shqetësuese ishin: mos organizimi i duhur; mos komandimi i duhur; prezenca e shumë spijunve dhe tradhtarve; lufta e brendshme politike dhe grupore mes Shqiptarve brenda forcave të UÇPMB-së; heshtja-ikja apo qëndrimi anash apo të mënjanuar nga vijat frontale të disa familjarëve të familjeve të njohura si nacionaliste në Luginë të Preshevës; mos inkuadrimi i të shkolluarëve, si dhe rroli antikombtar i klerit fetar; sabotimi, diversionet dhe propagandimet armiqësore.

Rroli antikombtar i klerit fetar, me dy xhami, me disa hoxhallarë! Në këtë shkrim trajtoj hoxhallarët e caktuar si më poshtë, që janë nga fshati im, që dhanë shembullin më të keq!

Fshati Rahovicë, kishte 3 hoxhallarë rezident, mes tyre dy hoxhallarë tradicionalist dhe një vehabist, kishte 2 xhami, gjatë kohës 12-16 maj 2001.

Analizimi i veprimtarive të këtyre hoxhallarëve, familjarëve të tyre dhe besimtarëve të cilët i kanë ndjekë predikimet e këtyre hoxhallarëve, janë tregues më të mirë, se çfarë rroli patën.

Nga familjarët e ngushtë të hoxhallarve tradicionalist dhe hoxhës vehabist, asnjëri nuk kishte ndonjë luftarë, përjashto nipin e hoxhës vehabi, i cili dyshohej që kishte gisht në tradhëti ndaj Komandantit Emblematik, e që pas rënijes së këtij Dëshmori, kishte dezertuar nga lufta.

Asnjëri nga hoxhallarët, nuk ishte angazhuar në ndonjë aktivitet të mbrojtjes civile.

Asnjëri nga hoxhallarët, nuk ishte personalisht dhe as anëtarët e familjes së ngushtë nuk kishte të angazhuar as në aktivitete humanitare, gjatë Luftës së UÇPMB-së dhe Betejës së Rahovicës.

Gjatë katër ditëve të luftës në fshat, është vërejtur që në shtëpitë e hoxhallarëve ushtarët tonë, kanë hasur dyer të mbyllura të oborrit, nuk i kanë ofruar asnjëherë ushqim ushtarëve tonë dhe asnjë ndihmesë tjertër, as gjatë Luftës së UÇPMB-së dhe Betejës së Rahovicës.

Madje afër shtëpive të tyre nuk kanë leju të qëndronin( duke na u lutur që :"mos na merrni në qafë, çysh e keni marrë veten në qafë me luftu kundër hyqymetit")! Madje

krahasuar me disa familje të caktuara që njihja si bashkëpuntore të Serbisë nuk i mbanin dyert e oborrit mbyll, derisa këta hoxhallarë dhe familjet e tyre i mbanin dyert e oborreve të mbyllura!

Në fshatin Rahovicë, gjatë 12-16 maj 2001, asnjë hoxhë, as tradicionalist e as vehabist nuk është angazhuar në luftë kundër Serbisë, madje në asnjë periudhë të luftës së UÇPMB-së, nuk kishte ndonjë të tillë nga ky fshat!

Gjatë periudhës së 12-16 maj 2001, që të dy xhamitë, edhe në ritualet fetare kanë qenë të çrregulluara, madje më datën14 maj nga njëra xhami, është prediku politikë kundër UÇPMB-së, në dobi të Serbisë( është thënë:" ne s'mund të luftojmë me Serbinë, ajo është shumë e fortë, duhet me i dorëzu armët!" si dhe vazhdimisht akuzoheshim ne të UÇPMB-së si " të pa fe", "alkoholist", "enverist"-më rrallë)!

Rasti i rënijes së një ushtari të UÇPMB-së, ku disa fshatarë është dashur të kërkonin për ta gjetur hoxhën për t'a varrosur, e që imami frigohej ta bënte një gjë të tillë, sepse do mund të akuzohej nga Serbia për "ndihmë terroristëve"!

Një anëtarë i familjes time së bashku me disa fshatarë të tjerë, e thirrin edhe një hoxhë ( që e njihnim paksa më patriot!), me qëllim që të masovizohej numri i ushtarve për mbrojtje të fshatit( ngaqë s'kishim ushtar!), përgjigja ishte e njejtë si e kolegve të tij.

Nga janar 2001 deri në maj 2001, me theks të veçantë, kam përcjellur shumicën e informacioneve që qarkullonin nga fshati Rahovicë, në lidhje me UÇPMB-ën, ku kam pikasur qëndrimin shumë negativ të disa mësuesve të shkollës fillore Selami Hallaçi të fshatit, të disa profesorëve të shkollës së mesme "25 Maji"( tash Skenderbeu) në Preshevë dhe klerit fetar të fshatit Rahovicë!

Hoxha vehabi, i vetëshpallur pas viteve 1996, i shtyrë nga Serbia ( shërbimi sekret serb), e i cili më herët ishte i përfshirë edhe në organizime të protestave-demostratave Shqipëtare( për t'i zbulu dhe denoncu në policinë e Serbisë!). Gjatë luftës së UÇPMB-së, angazhohet kryesisht në aspektin logjistik të kësaj lufte! Nipi i tij ishte ushtar i UÇPMB-së në ZOP(Zonës Operative të Preshevës). Me rastin e rënijes së një Komandanti Emblematik të kësaj ane, dyshohej që edhe ky kishte rrol në tradhëti( dyshimet i jepnin eprorët e ZOP-së). Pas këtij rasti nga Brigada në fjalë, janë largu një pjesë e agjentëve të Serbisë, mes tyre edhe nipi i këtij hoxhe vehabi dezerton! Hoxha vehabi arsyetohej që ka nxitur dezertimin e nipit të tij nga UÇPMB-ë, shkaku që ne "përdornim alkoohol dhe nuk ishim xhihadist" siç ai donte!

Ndërsa më 14 maj 2001, derisa forcat tona të UÇPMB-së, kishim marr nën kontroll fshatin Rahovicë, ky agjent i Serbisë( hoxhë vehabi), ndjehet i rrezikuar, pasiqë Komanda e ZOP-së, kishte nxjerrur vendim për dënimin me vdekje të tijë i dyshuar si tradhtar(këtë e deklaronte vetë ky person dhe disa familjarë të tij), ndërsa eprorë të UÇPMB-së deklaronin që e kërkojnë këtë person, por asgjë më shumë! Familja ime e ngushtë, ishim disa anëtarë të uniformuar, derisa më herët po ky hoxhë vehabi, i ishte afruar me familjen time përmes disa shokëve, kinse për ideal kombtar! Hoxha vehabi, nga rreziku që e shihte në këtë rast, i bje në "besë" babait tim, që ta shpëtonte nga UÇPMB-ja, ku edhe rrëfehet për një pjesë të veprimtarisë së tij për Serbinë! Familja ime e ngushtë i kërkuam që ky të kapte armën dhe të dilte në vijë të frontit, por ky asesi nuk pranoi! Rrëfimet e këtij, më bënë të mundur të kapja emrat e shumicës së bashkëpuntorve të tijë, në veprimtarinë e tyre kundër Atdheut tonë( si agjent islamik-vehabi të Serbisë), si përpara dhe gjatë luftës së UÇPMB-së! Por që rrëfimet e tij, do më

ndihmonin  në identifikimin e  njerëzëve  që i shërbenin Serbisë edhe pas luftës së UÇPMB-së.

Derisa gjatë ditëve që UÇPMB, mbajti nën kontroll fshatin Rahovicë, ky “hoxhë vehabisti” nuk e ka hapur  xhaminë që  e kishte përgjegjësi, por atë  e zëvendësonte, derisa në ditët  e para(12 dhe 13 maj) vinte tek pika e familjes time që të  shpëtonte nga rreziku, e ditët tjera është  fshehur- mirëpo askush  nga  UÇPMB nuk e ka kërku!

Derisa dy hoxhallarët tjerë tradicionalist, që ishin nga fshati Rahovicë, nuk janë dëgjuar  që  ekzistojnë  gjallë, madje dyshohej dhe thuhej që kishin ikur fshehur prej fshatit( pas 14 maj 2001), duke mos i pa popullata! Derisa përpara hyrjes së UÇPMB-së në fshat, të njejtët kanë  prediku  kundër, që ne( UÇPMB) nuk jemi si”xhihadist”, jemi “alkoholist”, jemi “të pafe” e të ngjajshme, e që “s’duhet marrë pjesë në luftë e as s’duhet të ndihmohen”, duke i kursy këtu fyerjet  banale që jo pak herë janë  bë në adresë të luftarve tonë!

Besimtarët  që kanë  qenë  të varur nga predikimet  e këtyre  hoxhallarëve, natyrisht  shumë të pakët në numër,  por që vepruan  njejtë  siç vepruan edhe prijësit e tyre fetar: nuk morën pjesë në luftë; nuk e ndihmuan  luftën; mbyllnin  dyert e  oborreve; propagandonin kundër luftës etj.

Më:14.06.2019



Skender Jashari  i burgosur politik nga  EULEX, për   rastet  e sulmeve kundër policisë dhe xhandarmërisë  së Serbisë në  Dobrosin komuna e Bujanocit. Ky shkrim është  pjesë e  marrur nga  punimi i bërë  gjatë  qëndrimit në  burgimin politik!
Master drejtimi juridiko-penal dhe studime joformale ushtarake.